# UNAZA E NDARJES SË PËRJETSHME

## Episodi 13 i dokumentarit filmik

## "RRËFIME PËR KOSOVËN"

## Realizuar nga mjeshtri Fatmir Lamaj






Në foto: Timë Zeqirja, e ndarë nga familja në vitin 1949 për të mos u parë më kurrë me ta, e veshur me kostumin karakteristik Rekjam dhe stërmbesa e saj, Elza Mehmeti, në të njëjtin kostum, në ditën e dasmës së saj.

# UNAZA E NDARJES SË PËRJETSHME

## Episodi 13 i dokumentarit filmik

## "RRËFIME PËR KOSOVËN"

## Realizuar nga mjeshtri Fatmir Lamaj






Në foto: Timë Zeqirja, e ndarë nga familja në vitin 1949 për të mos u parë më kurrë me ta, e veshur me kostumin karakteristik Rekjam dhe stërmbesa e saj, Elza Mehmeti, në të njëjtin kostum, në ditën e dasmës së saj.

# UNAZA E NDARJES SË PËRJETSHME

*Halla ime Tima, u nda nga vëllezërit e saj për të mos i parë më kurrë, për shkak të kufirit shqiptaro–shqiptar. Largësia midis tyre ishte vetëm 5–6 kilometra.*
*Ajo vishte lidhësen dhe marhamën, si në ditët e zakonshme, ashtu edhe në ditët e festave dhe gëzimeve.*
*Kjo veshje është krejtësisht e ndryshme nga çdo veshje tjetër kombëtare shqiptare. Ajo përdoret vetëm në një krahinë jo shumë të gjerë, që shtrihet nga Babaj i Bokës në kufi me Malësinë e Gjakovës, Ponosheci, Smolica, Koronica, Juniku, Deçani, Strellci, Lluka e Epërme dhe e Poshtme, Isniqi, deri afër Pejës.*
*Shikoni sa bukur i qëndron kjo veshje Elzës, nuses rekiane – shqiptare – kosovare – që edhe vetë është po aq e bukur.*
*Ruajtja e kësaj tradite në Kosovë përbën një kontribut të çmuar për kulturën tonë kombëtare.*
*Gjakovë, 2 gusht 2022*



## Hyrje

## (NË SALLËN E PALLATIT TË KULTURËS “ASIM VOKSHI” NË GJAKOVË NË PROMOVIMIN E DOKUMENTARIT “RRËFIME PËR KOSOVËN” TË REGJIZORIT FATMIR LAMA)

Pesëdhjetë vjet më parë, prindërit e mi më veshën me rrobat e një nxënësi që do të fillonte shkollën për herë të parë. Atë ditë shtatori do të rreshtohesha me nxënës të brezit tim përpara fasadës së një shkolle të thjeshtë në Tropojën e Vjetër. Ajo mbante emrin e një heroi të Gjakovës: “Asim Vokshi”.



Nxënës dhe mësues të shkollës së Tropojës, vitit 1935

Është, besoj, e kuptueshme se çfarë emocionesh përjeton një njeri që ka ëndërruar gjithmonë të vizitojë këtë qytet dhe të ketë nderin e privilegjin të flasë përpara një audience të nderuar, në një institucion kulturor në Gjakovë, i

cili mban të njëjtin emër me atë të shkollës sime: “Asim Vokshi”.

Në atë kohë, kur mësoja në shkollën “Asim Vokshi”, kisha një ëndërr, për të cilën shpesh frikësohesha se nuk do të realizohej kurrë. Në çdo hap të jetës sime, në atë zonë kufitare, më shoqëronte një dëshirë e jashtëzakonshme për të parë, qoftë edhe një herë të vetme, një qytet që, në imagjinatën time, ishte më i bukuri në botë. Kisha dëgjuar nga të parët e mi për traditën, burrërinë, trimëritë, zakonet, qytetarinë, artistët, terzinjtë, zanatçinjtë, kostumet dhe ushqimet e këtij qyteti



**Ky qytet ishte Gjakova.**

Ishte Gjakova ajo që na ndante "kloni", "vija kufitare" dhe ajo që quhej "Brezi i Butë". Gjakova, e cila sot ndodhet vetëm 25 minuta larg nga Tropoja ku kam lindur unë.

Nga ana jonë e kufirit, ne shihnim dritat llamburitëse të Gjakovës, malet e Koshares dhe majën e Gjeravicës. Ishim aq afër... dhe aq larg.

Në atë kohë, kam pasur rastin të shoh djem e vajza nga ana tjetër e kufirit, në bjeshkën e Ujezës. Ata dëshironin të dinin për njëri-tjetrin dhe kishin gjetur një mënyrë të heshtur për të komunikuar. Ishin jo më shumë se njëqind metra larg, në dy anët e vijës kufitare, nëpër bjeshkë... por asnjëra palë nuk guxonte të fliste me palën tjetër.

Gjithkush e di se banorët e këtyre anëve shqiptare, të ndara padrejtësisht me perde hekuri, kishin thuajse në çdo shtëpi nga një dramë ndarjeje. Një të tillë kishte edhe familja ime.

Vajza të Malësisë së Gjakovës të martuara në Rrafshin e Dukagjinit – dhe anasjelltas. Një pjesë e tyre ishin martuar herët, kur ende nuk kishte kufij; të tjera në "Kohën e Shqipnisë", e të tjera edhe më vonë. Ato kishin lindur fëmijë dhe kishin rritur familjet aty ku ishin.

Por kishte edhe nga ato që e kaluan kufirin pas mbylljes së tij, në vitin 1949. Ato u bënë vetë drama e vërtetë e ndarjes së banorëve të këtyre anëve.
Pas kësaj, erdhi koha kur shumë djem e vajza shqiptare të Kosovës kaluan kufirin dhe erdhën në Shqipëri. Ata shpresonin se në pjesën tjetër të Atdheut të tyre do të gjenin parajsën – vendin aq të dashur për prindërit dhe brezat e mëparshëm.

Gjimnazistë me ideale patriotike, njerëz që dëshironin të bashkoheshin me anëtarë të familjeve të tyre në Shqipëri, kalonin kufirin ilegalisht. Ardhja e tyre në Shqipëri përbën një dramë tjetër, me dy anë të medaljes: nga njëra anë – malli për atdhe; nga ana tjetër – ndjekja, survejimi, persekutimi, etiketimi dhe, në fund, zhgënjimi i plotë.



## Regjisori Fatmir Lama

Për ta sjellë këtë dramë shqiptare tek shikuesit e asaj salle të nderuar dhe për teleshikuesit e KohaVision-it të Kosovës, duhej një njeri me përvojë të jashtëzakonshme. Një patriot me syrin e një artisti. Një njeri që dramën e shqiptarëve në të dy anët e kufirit e kishte pjesë organike të jetës së vet.

Duhej një njeri që kishte lindur pranë këtij kufiri, që kishte të afërmit e vet në anën tjetër – në Tropojë – por që nuk mund t'i takonte lirisht. Duhej një kineast, producent, montazhier me shpirt artisti, që të sillte këtë cikël dokumentarësh, "Rrëfime për Kosovën", pranë nesh.

Dhe ky është i nderuari, vëllai ynë, zotëri Fatmir Lama.

Kur e filloi këtë aventurë, zotëri Fatmiri më tregoi planin që kishte dhe mënyrën se si do ta ndërtonte serialin dokumentar. Më pëlqeu pa masë. I nxitur nga ideja e Fatmirit për këto rrëfime në televizion, tregova historinë e ndarjes së hallës sime me babain tim, e cila është, pak a shumë, kështu:

## Unaza e ndarjes së përjetshme

Në vitet e Luftës së Dytë Botërore, të parët e mi vendosën që nga Lugu i Zi i Tropojës, ku jetonin, të kalonin në Kosovë, pikërisht në Rekën e Keqe. Aty morën tokë për

gjysmë dhe ndërtuan një jetë shumë më të mirë se ajo që kishin në bokat e thata të Koraqit.

Lufta kishte pasojat e saj, por gjithsesi ata dolën prej saj pa u dëmtuar. Rreth vitit 1946, autoritetet jugosllave kërkuan regjistrimin e popullsisë. E vetmja mënyrë që ata të mund të qëndronin në Kosovë ishte të deklaroheshin si jugosllavë.

Këtë ata e panë si një humbje të identitetit kombëtar dhe, në rrethana të tilla, vendosën të ktheheshin përsëri në Malësinë e Gjakovës. Morën me vete çfarë mundën, por lanë pas një premtim: Timën e re, të fejuar me djaloshin kosovar Selim Idrizi nga fshati Smolicë, dhjetë minuta larg Gjakovës. Rreth vitit 1948, era e ndryshimeve në marrëdhëniet politike midis Shqipërisë dhe Jugosllavisë ndjehej fuqishëm, së bashku me rrezikun e mbylljes së kufirit dhe izolimit mes dy vendeve. Në këto kushte, dikush nga të parët tanë sugjeroi se, nëse kufiri mbyllej, ajo vajzë e re do të mbetej në një gjendje pa zgjidhje. Nëse martohej në Shqipëri, familja do të binte në telashe me të afërmit në Smolicë; nëse jo, ajo do të mbetej në derë, pa asnjë rrugë të qartë përpara.

Kështu, vendosën t'i dërgonin fjalë mikut që të vinte ta merrte vajzën. Dy palët ranë dakord dhe e ndanë rrugën përgjysmë, në atë që quhet "Pjekje", në Malësinë e Gjakovës. Ceremonia u zhvillua në një livadh të bukur. U pinë kafe, u luajtën valle burrash, u lëshuan kuajt, u qëllua me pushkë, u ndërruan mollët nën Flamurin Shqiptar – dhe u ndanë.

Tima, tashmë nuse, hipi në qerre dhe ata u nisën për në Smolicë. Pala përcjellëse mbeti në vend, duke parë karvanin kosovar teksa largohej. Në një çast, ndodhi diçka e paparë ndonjëherë. Nusja kërkoi që të ndalonin qerren, hoqi duvakun, zbriti me shpejtësi dhe u kthye drejt njerëzve të saj. Iu afrua tim eti, vëllait të saj, i cili ishte vetëm një vit më i vogël se ajo, hoqi unazën e martesës nga gishti dhe i tha:

"Zgjate gishtin, merre këtë unazë, vëre në gisht dhe mbaje gjithë jetën, sepse ne nuk do të shihemi më kurrë."
Nuk vonoi shumë dhe kufiri u mbyll. Ata nuk u panë më në këtë jetë – edhe pse ndodheshin vetëm pesë kilometra larg nga njëri-tjetri.

Kur dëgjoi këtë histori, Fatmiri u ngrit menjëherë nga vendi dhe më tha:
"Të lutem, a do të ma rrëfesh këtë ngjarje përpara kamerave?"
"Po," – i thashë, – "vetëm me një kusht."
"Më thuaj," – m'u kthye ai.
"Ta xhirojmë në vendin ku ka ndodhur kjo ngjarje."
Dhe kështu ndodhi. Kjo rrëfenjë televizive ka prapa vetes sfondin e saj madhështor: Malësinë e Gjakovës dhe "shkrumin e granicës" së atyre kohërave.



## Djemtë dhe vajzat kosovare në Shqipëri

Më pas i fola Fatmirit për djemtë e Kosovës, që i kisha njohur ndër vite në Shqipëri. Ata vinin nga Kosova të mbushur me

një dashuri të madhe për Shqipërinë. Ishin të pashëm, të hijshëm dhe shpeshherë të veshur më mirë se ne.

Pas peripecive të para, vendoseshin në konvikte dhe, në shumë raste, lejoheshin të vazhdonin studimet në fakultete si Bujqësia, Letërsia dhe Historia – me ndonjë përjashtim të rrallë.

Nëpër fakultete, ata dalloheshin për fizikun e bukur, gjatësinë trupore, si dhe për prirjet e tyre në sport, art e letërsi. Mbaronin shkollat dhe emëroheshin thuajse përherë në zona jo-kufitare. Ishin aq të dashur, të ditur, të qeshur.

Por nuk kalonte shumë kohë dhe regjimi diktatorial niste përndjekjen ndaj tyre. Papritmas dëgjoje që filani ishte arrestuar për "agjitacion e propagandë"! Një tjetër – për "sabotazh në ekonomi" apo "në industri"! Një tjetër, për "tentativë arratisjeje"!

Një tjetër – për “veprimtari armiqësore”!
Dhe kështu, një pjesë e njerëzve fillonte t’i shihte jo më me simpati, si në fillim, por me dyshim – madje shpesh edhe me frikë.

Gjyqe të montuara organizoheshin njëri pas tjetrit – pa fakte, me dëshmitarë të rremë, me akuza të paimagjinueshme – duke shkaktuar drama të tmerrshme. Nga ana tjetër, pasonte zhgënjimi i atyre pak vëllezërve dhe motrave shqiptarë që vinin nga Kosova si vizitorë, deri në vitin 1981, kur edhe kjo mundësi mori fund. Shpesh, ata nuk

arrinin t'i takonin të afërmit e tyre. Por kur i takonin, mësonin nën zë se ajo që u paraqitej si "parajsa shqiptare" nuk ishte asgjë më shumë e as më pak se një ferr i vërtetë.

"Rrëfime për Kosovën" është një cikël filmash dokumentarë që sjell përpara shikuesit një gamë të gjerë ngjarjesh, figurash dhe personazhesh të vërteta nga të dy anët e kufirit shqiptaro-shqiptar. Ajo që u pa në episodin e parë është vetëm fillimi.

Ajo që e dallon këtë vepër monumentale dhe historike, të realizuar nga Fatmir Lama, është vërtetësia e ngjarjeve, sinqeriteti i rrëfimit nga vetë personazhet, dramaciteti dhe emocionet që përcjellin rrëfimtarët, si dhe pasqyrimi i një realiteti të hidhur – një realitet që kurrë më të mos përsëritet! Por Fatmiri e ndan kënaqësinë e suksesit edhe me Flaka Surroin, e cila mundësoi regjistrimin dhe transmetimin e serialit dokumentar.



Mal Berisha, *Gjakovë, 23 shkurt 2019*.

Takim prekës me fëmijët e hallës Timë Zeqirja, në ambientet e Pallatit të Kulturës "Asim Vokshi" në Gjakovë – aty ku historia dhe kujtimi bashkohen.